


## SHENJAT E KUJDESIT PËR INSTALIMIN



- Mbajeni të lirë hapësirën e ajrimit në vendin e futjes së pajisjes ose në strukturën e montimit.
- Lejojeni pajisjen të qëndrojë për 2 orë pas instalimit.
- Instalimi ose cilido shërbim i kësaj pajisjeje rekomandohet të kryhet nga një teknik i kualifikuar ose nga kompania e shërbimit.
- Mosveprimi në këtë mënyrë mund të rezultojë në goditje elektrike, zjarr, shpërthim, probleme me produktin ose lëndime.




## SHENJAT E RËNDËSISHME PARALAJMËRUESE PËR PËRDORIMIN



- Mos e prekni spinën me duar të lagura.
- Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike.
- Mos vendosni sende mbi pajisje.
- Kur hapni ose mbyllni derën, sendet mund të bien dhe të shkaktojnë lëndim personi dhe/ose dëme materiale.
- Mos vendosni mbi frigorifer sende të mbushura me ujë.
- Nëse derdhen, ka rrezik goditjeje elektrike ose zjarri.
- Mos i prekni muret e brendshme të ngrirësit ose produktet brenda në ngrirës me duar të lagura.
- Kjo mund të shkaktojë ngrirje.
- Mos përdorni ose mos vendosni pranë frigoriferit substanca të ndjeshme ndaj luhatjeve të temperaturës, si p.sh. spërkatësit e ndezshëm, objektet e ndezshme, akulli i thatë, ilaçet ose kimikatet. Mos mbani në frigorifer objekte apo substanca të avullueshme ose të ndezshme (benzol, hollues, gaz propani etj.).
- Ky frigorifer është vetëm për ruajtje ushqimesh.
- Kjo mund të shkaktojë zjarr ose shpërthim.
- Mos ruani në frigorifer produkte farmaceutike, materiale shkencore ose produkte të tjera delikate ndaj temperaturave të ulëta.

- Produktet që kërkojnë kontroll të rreptë të temperaturës nuk duhet të ruhen në frigorifer.
- Mos i vendosni ose mos i përdorni pajisjet elektrike brenda në frigorifer/ngrirës, përveçse kur lloji i tyre rekomandohet nga prodhuesi.
- Nëse nuhatni erë kimikatesh ose tym, hiqni menjëherë spinën nga priza dhe kontaktoni me qendrën e shërbimit të Samsung Electronics.
- Nëse në frigorifer ka pluhur ose ujë, hiqni spinën nga priza dhe kontaktoni me qendrën e shërbimit të Samsung Electronics.
- Në të kundërt, ka rrezik zjarri.
- Nëse diktohet rrjedhje gazi, shmangni çdo flakë të hapur ose burime të mundshme ndezjeje dhe ajroseni për disa minuta dhomën në të cilën ndodhet pajisja.
- Mos përdorni pajisje mekanike ose ndonjë mënyrë tjetër për të shpejtuar procesin e shkrirjes, përveç atyre që rekomandohen nga prodhuesi.
- Mos e dëmtoni qarkun e gazit ftohës.
- Mos spërkatni lëndë të avullueshme, si p.sh. insekticide, mbi sipërfaqen e pajisjes.
- Përveçse janë të dëmshme për njerëzit, ato mund të shkaktojnë gjithashtu goditje elektrike, zjarr apo probleme me produktin.
- Mos përdorni tharëse flokësh për ta tharë frigoriferin nga brenda. Mos vendosni qiri të ndezur brenda në frigorifer për të larguar aromat e këqija.
- Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike ose zjarr.
- Mbusheni depozitën e ujit, tabakanë e akullit dhe kubat e ujit vetëm me ujë të pijshëm (ujë mineral ose të filtruar).
- Mos e mbushni depozitën me çaj, lëng frutash ose pije sportive, sepse mund të dëmtoni frigoriferin.
- Mos lejoni që fëmijët të varen te dera. Në të kundërt mund të ndodhë një lëndim i rëndë.
- Rrezik i ngecjes së fëmijëve. Mos i lejoni fëmijët të futen brenda frigoriferit.
- Mos i lini të hapura dyert e frigoriferit ndërkohë që frigoriferi nuk mbikëqyret dhe mos i lejoni fëmijët të futen brenda në frigorifer.

- Mos i lejoni bebet ose fëmijët të hyjnë brenda në kosha.
- Mund të shkaktojë lëndim personi ose vdekje nga asfiksia si rezultat i bllokimit.
- Mos u ulni mbi derën e ngrirësit.
- Dera mund të thyhet dhe të shkaktojë lëndim personi.
- Mos përdorni pajisje mekanike ose ndonjë mënyrë tjetër për të shpejtuar procesin e shkrirjes, përveç atyre që rekomandohen nga prodhuesi.
- Mos e dëmtoni qarkun e gazit ftohës.
- Mos e vendosni raftin e ngrirësit në pozicionin e përmbysur. Ndaluesi i raftit nuk do të punonte.
- Kjo mund të shkaktojë një lëndim personi për shkak të rrëzimit të raftit prej xhami.

---

- Në rastin e rrjedhjeve të gazit (si propani, LP etj.), ajroseni menjëherë pa prekur spinën elektrike. Mos e prekni pajisjen ose kordonin elektrik.
- Mos përdorni ventilator ajrimi.
- Një shkëndijë mund të shkaktojë shpërthim ose zjarr.
- Përdorni vetëm llamba LED të dhëna nga prodhuesi ose agjentët e shërbimit.
- Fëmijët duhet të mbikëqyren për t'u siguruar që të mos luajnë me pajisjen.
- Mos i futni gishtat në "vendet e kapjes"; hapësirat midis dyerve dhe mobilies janë detyrimisht të vogla.
- Mos lejoni që fëmijët të varen te dera. Në të kundërt mund të ndodhë një lëndim i rëndë.
- Ekziston rreziku i ngecjes së fëmijëve. Mos i lejoni fëmijët të futen brenda frigoriferit.
- Shishet duhet të vendosen të ngjitura pranë njëra-tjetrës që të mos bien.
- Ky produkt është menduar të përdoret vetëm për ruajtjen e ushqimeve në ambient shtëpiak.
- Mos i vendosni kurrë gishtat ose objekte të tjera në vrimën e shpërndarësit, në kanalin e akullit dhe në koshin e prodhuesit të akullit.
- Mund të shkaktohet lëndim personi ose dëm material.
- Mos futni duart, këmbët ose objekte metalike (si p.sh. shkopinj ngrënieje etj.) poshtë

ose prapa frigoriferit.

- Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike ose lëndim.
- Cepat e mprehtë mund të shkaktojnë lëndim të personit.

---



- Mos u përpiqni ta riparoni, çmontoni ose ta modifikoni vetë pajisjen.

- Mos përdorni siguresa të tjera (p.sh. me tel bakri ose çeliku) përveç siguresës standarde.
- Kur nevojitet riparimi ose riinstalimi, kontaktoni me qendrën më të afërt të shërbimit.
- Mosveprimi në këtë mënyrë mund të rezultojë në goditje elektrike, zjarr, probleme me produktin ose lëndime.

---



- Nëse pajisja nxjerr ndonjë zhurmë të çuditshme, erë djegieje ose tymi, hiqni menjëherë spinën nga priza dhe kontaktoni me qendrën më të afërt të shërbimit.

- Nëse nuk e bëni këtë, mund të shkaktohet goditje elektrike ose rrezik zjarri.

- Hiqeni spinën nga priza përpara se të ndërroni llambat e brendshme të frigoriferit.

- Përndryshe, ka rrezik goditjeje elektrike.

- Nëse hasni vështirësi kur ndërroni dritën, kontaktoni agjentët e shërbimit.
- Nëse produktet janë të pajisura me llambë LED, mos e çmontoni vetë kapakun e llambës dhe llambën LED.

- Ju lutemi, kontaktoni agjentët e shërbimit.

- Futeni fort spinën e korrentit brenda prizës në mur.
  Mos përdorni spinë elektrike të dëmtuar, kordon elektrik të dëmtuar ose prizë muri të lirë.

- Kjo mund të shkaktojë goditje elektrike ose zjarr.

- Mos vendosni enë të mbushur me ujë mbi pajisje.

- Nëse derdhen, ka rrezik goditjeje elektrike ose zjarri.

- Asnjëherë mos shikoni direkt në llambën LED ultravjollcë për periudha të gjata kohe.

- Kjo mund të rezultojë në njolla në sy për shkak të rrezeve ultravjollcë.




## SHENJAT E KUJDESIT PËR PËRDORIMIN



- Për të arritur funksionimin më të mirë të produktit,
  - Mos i vendosni ushqimet shumë pranë vendeve të ajrimit në pjesën e pasme të pajisjes, sepse ato mund të pengojnë qarkullimin e lirë të ajrit në dhomëzën e ftohjes.
  - Mbështilleni ushqimin siç duhet ose vendoseni atë në enë hermetike përpara se ta vendosni në frigorifer.
  - Mos vendosni ushqime të reja për ngrirje pranë ushqimeve tashmë të ngrira.
- Mos vendosni gota, shishe ose pije të gazuara në dhomëzën e ngrirjes.
  - Ena mund të ngrijë dhe të thyhet dhe si rezultat të shkaktojë lëndime.
- Ju lutemi, kontrolloni kohët maksimale të ruajtjes dhe datat e skadimit të ushqimeve të ngrira.
- Nuk është nevoja që ta shkëputni frigoriferin nga furnizimi me energji nëse do të largoheni për më pak se tre javë. Por, hiqni të gjitha ushqimet nëse do të largoheni për tre javë ose më shumë. Hiqeni frigoriferin nga priza, pastrojeni, shpëlajeni dhe thajeni atë.
- Mos vendosni pije të gazuara në dhomëzën e ngrirjes. Mos vendosni shishe ose enë qelqi në ngrirje.
  - Kur përmbajtja e tyre ngrin, shishja mund të thyhet dhe mund të shkaktojë lëndim të personit ose dëm material.
- Mos ndryshoni ose mos modifikoni funksionalitetin e frigoriferit.
  - Ndryshimet ose modifikimet mund të shkaktojnë lëndim të personit dhe/ose dëmtim të pronës. Çdo ndryshim ose modifikim i kryer nga një palë e 3-të në këtë pajisje të kompletuar, nuk mbulohet nga shërbimi i garancisë së Samsung dhe Samsung nuk është përgjegjës për çështjet e sigurisë dhe dëmet që shkaktohen nga modifikimet e palës së 3-të.
- Mos i bllokoni vrimat e ajrit.
  - Nëse vrimat e ajrit janë të bllokuara, veçanërisht me qese plastike, frigoriferi mund

të ftohet tej mase.

- Përdorni vetëm prodhuesin e akullit që është dhënë me frigoriferin.
- Fshini lagështinë e tepërt nga brenda dhe lërini dyert hapur.
- Në të kundërt, mund të krijohet aromë e keqe dhe myk.
- Kur frigoriferi laget nga uji, hiqni spinën nga priza dhe kontaktoni me qendrën shërbimit të Samsung Electronics.

##  SHENJAT E KUJDESIT PËR PASTRIMIN DHE MIRËMBAJTJEN



- Mos spërkatini produkte pastrimi drejtpërdrejt në ekran.
- Germat e shkruara në ekran mund të zhduken.
- Nëse brenda pajisjes është futur ndonjë lëndë e huaj, si p.sh. ujë, hiqni spinën nga priza dhe kontaktoni me qendrën më të afërt të shërbimit.
- Nëse nuk e bëni këtë, mund të shkaktohet goditje elektrike ose zjarr.
- Hiqni rregullisht të gjitha lëndët e huaja, si p.sh. pluhuri ose uji, nga terminalet e spinës elektrike dhe pikat e kontaktit duke përdorur një leckë të thatë.
- Hiqni spinën nga priza dhe pastrojeni atë me një leckë të thatë.
- Nëse nuk e bëni këtë, mund të shkaktohet goditje elektrike ose zjarr.
- Mos e pastroni pajisjen duke spërkatur ujë direkt mbi të.
- Mos përdorni benzen, hollues, ose Clorox ose klor për pastrimin.
- Ato mund të dëmtojnë sipërfaqen e pajisjes dhe mund të shkaktojnë zjarr.
- Mos i vendosni kurrë gishtat ose objekte të tjera në vrimën e shpërndarësit.
- Mund të shkaktohet lëndim personi ose dëm material.



- Përpara pastrimit ose kryerjes së mirëmbajtjes, shkëputni pajisjen nga priza elektrike në mur.
- Nëse nuk e bëni këtë, mund të shkaktohet goditje elektrike ose zjarr.




## SHENJAT E RËNDËSISHME PARALAJMËRUESE PËR HEDHJEN



- Lërini në vend raftet, në mënyrë që fëmijët të mos ngjiten lehtësisht brenda.
- Sigurohuni që asnjë nga tubat në pjesën e pasme të pajisjes të mos jetë dëmtuar para se ta hidhni.
- Si gaz ftohës përdoret gazi R-600a ose R-134a. Kontrolloni etiketën e kompresorit në pjesën e pasme të pajisjes ose etiketën e klasifikimit brenda frigoriferit për të parë se çfarë gazi ftohës përdoret për frigoriferin tuaj.
  Kur produkti përmban gaz të ndezshëm (gaz ftohës R-600a), kontaktoni autoritetin tuaj vendor për hedhjen e sigurt të këtij produkti. Ciklopentani përdoret si gaz fryrës izolues. Gazet në materialin e izolimit kërkojnë procedurë të veçantë të hedhjes.
  Ju lutemi, kontaktoni autoritetet tuaja vendore për eliminimin e këtij produkti në mënyrë të sigurt për mjedisin.
  Sigurohuni që asnjë nga tubat në pjesën e pasme të pajisjes të mos jetë dëmtuar para se ta hidhni.
  Tubat do të çahen në vend të hapur.
- Kur e hidhni këtë frigorifer ose të tjerë, hiqni derën/guarnicionet e derës dhe rezen e derës në mënyrë që fëmijët e vegjël ose kafshët të mos ngecin brenda.
  Fëmijët duhet të mbikëqyren për t'u siguruar që të mos futen brenda pajisjes dhe të mos luajnë me të.
- Nëse ngecin brenda, fëmijët mund të lëndohen dhe të asfiksohen deri në vdekje.
- Ju lutemi, hidheni materialin e paketimit për këtë produkt në një mënyrë të sigurt për mjedisin.
- Mbajini të gjitha materialet e paketimit larg nga fëmijët, sepse ato mund të jenë të rrezikshme për fëmijët.
- nëse një fëmijë vendos një qese në kokën e tij, ai mund të asfiksohet.



## KËSHILLA SHTESË PËR PËRDORIMIN E DUHUR

- Në rast ndërprerjeje të energjisë, telefonojini zyrës vendore të kompanisë suaj elektrike dhe pyesni sesa do të zgjasë ndërprerja.
- Shumica e ndërprerjeve të energjisë që rregullohen brenda një ose dy orësh nuk do të ndikojnë në temperaturën e frigoriferit tuaj. Megjithatë, ju duhet të reduktoni në minimum hapjet e derës ndërkohë që nuk ka energji.
- Por nëse ndërprerja e energjisë zgjat më shumë se 24 orë, hiqni të gjitha ushqimet e ngrira.
- Nëse frigoriferi është dhënë me çelësa, çelësat duhet të mbahen larg fëmijëve dhe jo në afërsi të pajisjes.
- Pajisja mund të mos funksionojë në mënyrë të njëtrajtshme (mundësi e shkrirjes së ushqimeve ose e rritjes së lartë të temperaturës në ndarjen e ushqimeve të ngrira) kur frigoriferi qëndron për një periudhë të gjatë kohe nën nivelin e ftohjes së kufirit të temperaturës për të cilën është projektuar pajisja ftohëse.
- Mos ruani ushqim që prishet lehtë në temperaturë të ulët, si p.sh. banane, pjepër.
- Pajisja juaj nuk krijon akull, gjë e cila nënkupton që nuk është nevoja që ta shkrini pajisjen manualisht, sepse kjo do të kryhet automatikisht.
- Rritja e temperaturës gjatë shkrirjes mund të përputhet me kërkesat ISO.
  Por nëse doni që të parandaloni rritjen e padëshiruar të temperaturës së ushqimit të ngrirë ndërkohë që shkrini pajisjen, ju lutemi mbështilleni ushqimin e ngrirë me disa fletë gazete.
- Çdo rritje e temperaturës së ushqimit të ngrirë gjatë shkrirjes mund të shkurtojnë kohëzgjatjen e tij të ruajtjes.
- Mos i ngrini përsëri ushqimet që kanë shkrirë plotësisht.



DA68-02833L-08.indb 14 2014. 1. 9. 4:04

## Këshilla për kursimin e energjisë

- Instalojeni pajisjen në një dhomë të freskët dhe të thatë, me ajrim të përshtatshëm. Sigurohuni që ajo të mos jetë e ekspozuar ndaj dritës së drejtpërdrejtë të diellit dhe mos e vendosni kurrë pranë një burimi nxehtësie (p.sh. pranë një radiatori).
- Mos i bllokoni kurrë hapësirat ose grilat e ajrimit të pajisjes.
- Lëreni ushqimin e ngrohtë që të ftohet përpara se ta vendosni atë në pajisje.
- Vendoseni ushqimin e ngrirë në frigorifer që të shkrijë. Pastaj mund të përdorni temperaturën e ulët të produkteve të ngrira për të ftohur ushqimin në frigorifer.
- Mos e mbani hapur për një kohë të gjatë derën e pajisjes kur fusni ushqim ose kur nxirrni ushqim.
  Sa më e shkurtër të jetë koha që dera është e hapur, aq më pak akull do të formohet në ngrirës.
- Lini hapësirë të lirë djathtas, majtas, prapa dhe lart kur ta instaloni.
  Kjo do t'ju ndihmojë që të ulni konsumin e energjisë dhe t'i mbani faturat e energjisë të ulëta.
- Për përdorimin më efikas të energjisë, mbajini të gjitha pajisjet e brendshme si koshat, sirtarët dhe raftet në pozicionin e dhënë nga prodhuesi.

# përmbajtja



# instalimi i frigoriferit

## PËRGATITJA PËR INSTALIMIN E FRIGORIFERIT

Përgëzime për blerjen e këtij frigoriferi Samsung. Shpresojmë që t'i shijoni veçoritë bashkëkohore dhe efikasitetin që ofron kjo pajisje e re.

- Ky frigorifer, përpara se të përdoret, duhet të instalohet dhe të vendoset në përputhje me manualin.
- Përdoreni pajisjen vetëm për qëllimin e saj të menduar, siç përshkruhet në këtë manual udhëzues.
- Ju rekomandojmë fuqimisht që çdo shërbim të kryhet nga një individ i kualifikuar.
- Ju lutemi, hidheni materialin e paketimit për këtë produkt në një mënyrë të sigurt për mjedisin.




- Hiqni spinën nga priza përpara se të ndërroni dritën e brendshme të frigoriferit.

- Përndryshe, ka rrezik goditjeje elektrike.

### Zgjedhja e vendit më të mirë për frigoriferin

- Zgjidhni një vend pa ekspozim të drejtpërdrejtë ndaj dritës së diellit.
- Zgjidhni një vend me dysheme të rrafshët (ose pothuajse të rrafshët).
- Zgjidhni një vend me hapësirë të mjaftueshme për hapje të lehtë të derës së frigoriferit.
- Lini një hapësirë të mjaftueshme për ta instaluar frigoriferin në një sipërfaqe të rrafshët.

- Nëse frigoriferi nuk është në nivel, sistemi i ftohjes së brendshme mund të mos funksionojë siç duhet.
- Hapësira e përgjithshme që nevojitet për përdorimin.
  Referojuni vizatimit dhe dimensioneve më poshtë.











- Hiqni letrën në distancator dhe vendosni distancatorin (bllokun gri) në pjesën e pasme të frigoriferit për performancë më të mirë. Kur të instaloni frigoriferin, sigurohuni që distancatori të vendoset si në figurën e mësipërme.
  Kjo rrit performancën e frigoriferit.
  (Vetëm për modelin RB31F***B, RB29F***B)



- Lini hapësirë të mjaftueshme djathtas, majtas, prapa dhe lart për qarkullimin e ajrit. Kjo do t'ju ndihmojë që të ulni konsumin e energjisë dhe t'i mbani faturat e energjisë të ulëta.

- Mos e instaloni frigoriferin në vende ku temperatura zbret nën 10 °C.
- Ju lutemi sigurohuni që pajisja mund të lëvizet lirshëm në rast mirëmbajtjeje dhe shërbimi.




Kur e instaloni, i kryeni shërbim ose pastroni prapa frigoriferit, sigurohuni që ta tërhiqni komplet njësinë drejt përpara dhe pastaj ta shtyni përsëri drejt në vend pasi të mbaroni. Gjithashtu, sigurohuni që dyshemeja mund ta mbajë frigoriferin me ngarkesë të plotë. Përndryshe mund të ndodhë dëmtim i dyshemesë.




Lidheni gjatësinë e tepërt të kordonit elektrik në pjesën e pasme të frigoriferit në mënyrë që të mos prekë dyshemenë dhe të parandaloni shtypjen e kordonit nga rrotat kur ta shtyni mbrapsht në vend.

## VESHJA E DYSHEMESË

Për një instalim të saktë, ky frigorifer duhet vendosur mbi një sipërfaqe të niveluar prej materiali të fortë që ka të njëjtën lartësi si pjesa tjetër e veshjes së dyshemesë. Kjo sipërfaqe duhet të jetë aq e fortë sa të mbajë frigoriferin e ngarkuar plotësisht (ose rreth 65 kg). Për të mbrojtur veshjen e dyshemesë, pritni një pjesë të madhe kartoni nga kutia dhe vendoseni poshtë frigoriferit aty ku punoni.



- Shtytja ose tërheqja e frigoriferit mund të dëmtojë dyshemenë.
  Lëvizja e frigoriferit pas instalimit mund të dëmtojë dyshemenë.



# NIVELIMI I FRIGORIFERIT

Nëse pjesa e përparme e pajisjes është paksa më e lartë se pjesa e pasme, dera mund të hapet dhe të mbyllet më lehtë.

Rasti 1) Pajisja anohet majtas.
Rrotulloni këmbën e majtë me rregullim në drejtimin e shigjetës derisa pajisja të jetë në nivel.

Rasti 2) Pajisja anohet djathtas.
Rrotulloni këmbën e djathtë me rregullim në drejtimin e shigjetës derisa pajisja të jetë në nivel.



< Rasti1 >  < Rasti2 >

# KONFIGURIMI I FRIGORIFERIT

Tani që e keni instaluar dhe e keni vendosur në vend frigoriferin, ju jeni gati ta konfiguroni atë dhe të shijoni të gjitha veçoritë dhe funksionet e pajisjes. Pasi të keni kryer hapat e mëposhtëm, frigoriferi duhet të jetë plotësisht funksional.
Në të kundërt, kontrolloni fillimisht ushqimin elektrik dhe burimin e energjisë elektrike ose provoni zgjidhjen e problemeve në pjesën e pasme të këtij manuali përdorimi.
Nëse keni pyetje të tjera kontaktoni me qendrën e shërbimit të Samsung Electronics.

1. Vendoseni frigoriferin në një vend të përshtatshëm me hapësirë të mjaftueshme midis murit dhe frigoriferit.
   Referojuni udhëzimeve të instalimit në këtë manual.
2. Pasi frigoriferi të jetë vendosur në prizë, sigurohuni që drita e brendshme ndizet kur hapni dyert.
3. Vendoseni kontrollin e temperaturës në temperaturën më të ftohtë dhe pritni për një orë.
   Ngrirësi duhet të ftohet paksa dhe motori duhet të punojë qetë.
4. Pasi frigoriferi të lidhet me korrentin, mund të duhen disa orë derisa të arrihet temperatura e duhur.
   Ushqimet dhe pijet mund t'i ruani në frigorifer pasi temperatura e frigoriferit të jetë mjaftueshëm e ftohtë.



Pasi ta lidhni firgoriferin me korrentin, alarmi do të tingëllojë. Shtypni butonin Freezer (Ngrirësi) ose Fridge (Frigoriferi). (Vetëm për modelin me funksionin Coolselect zone)
Referojuni faqes 23 “Përdorimi i panelit të kontrollit”.

# NDËRRIMI I ANËS SË HAPJES SË DERËS (OPSIONAL)

Përpara se të ndërroni anën e hapjes së derës së frigoriferit, sigurohuni që ta keni hequr frigoriferin nga priza. Samsung rekomandon që ndërrimi i anës së hapjes së derës të kryhet vetëm nga ofruesit e shërbimit të miratuar nga Samsung. Ky shërbim do të bëhet kundrejt një baze pagese dhe me shpenzimet e klientit.



Çdo dëmtim i shkaktuar nga përpjekja për të ndërruar anën e hapjes së derës nuk mbulohet nga garancia e prodhuesit për pajisjen. Çdo riparim i kërkuar për shkak të kësaj rrethane do të kryhet kundrejt një baze pagese dhe me shpenzimet e klientit.

1. Përpara se të përpiqeni të ndërroni anën e hapjes së dyerve të frigoriferit, sigurohuni që frigoriferi është hequr nga priza dhe që pajisja është zbrazur nga të gjitha ushqimet brenda saj.
2. Nëse klienti nuk ndihet i sigurt në ndjekjen e udhëzimeve të manualit të përdorimit, duhet kontaktuar inxhinieri i kualifikuar i shërbimit i Samsung për të bërë ndryshimin në fjalë.
3. Mos e futni frigoriferin në prizë menjëherë pas montimit të dyerve në anën tjetër dhe pritni të paktën për një orë.

## Veglat e nevojshme

| Nuk jepen | | |
|---|---|---|
| | | |
| Kaçavidë me kokë Phillips (+) | Kaçavidë me kokë petë (-) | Çelës fiso 11 mm (për kunjin e menteshës) |

| Nuk jepen | Pjesë shtesë | |
|---|---|---|
| | | |
| Çelës 8 mm (për bulona) | Mbulesa e menteshës / Kapaku i hapësirës së derës | |

1. Hiqni mbulesën e telave ( **1** ) dhe kapakun e derës L ( **2** ).




2. Hiqni menteshën e kapakut për të shtypur grepin si në figurat më poshtë.



3. Hiqni folenë. Më pas hiqni 2 vidat në menteshën e sipërme dhe menteshën e sipërme.






Dera është e rëndë, bëni kujdes që të mos lëndoheni kur ta hiqni.

4. Hiqni derën e frigoriferit nga mentesha e mesit duke e ngritur derën lart me kujdes dhe drejt.






Dera është e rëndë, bëni kujdes që të mos lëndoheni kur ta hiqni.

5. Çmontoni menteshën e mesit.



6. Hiqni derën e ngrirësit nga mentesha e poshtme duke e ngritur derën lart me kujdes dhe drejt.






Dera është e rëndë, bëni kujdes që të mos lëndoheni kur ta hiqni.

7. Shtrijeni frigoriferin me kujdes. Hiqni këmbën ( **1** ) dhe menteshën e poshtme ( **2** ).




8. Hiqni vidën ( **1** ) në anën e poshtme djathtas të derës së frigoriferit dhe të ngrirësit. Lëvizeni levën e mbyllësit automatik ( **2** ) nga e djathta në të majtë.

**përpara**




**pas**



9. Montoni menteshën e mesit me kaçavidë kryq (+). Së pari, montoni derën e ngrirësit dhe menteshën e mesit. Më pas montoni menteshën e poshtme dhe derën e frigoriferit me menteshën e sipërme Assy.



## Procedura e montimit të derës



- Mentesha e mesit → Dera e ngrirësit → Mentesha e poshtme → Dera e frigoriferit dhe mentesha e sipërme Assy




Kujdes mos të dëmtoheni gjatë punës.

10. Ndërroni pozicionin e menteshës dhe të këmbës (djathtas → majtas).
Montoni menteshën e poshtme pas vendosjes së derës së frigoriferit në menteshën e mesit.













- Çmontoni udhëzuesin automatik të mbylljes dhe menteshën kunj ( **1** ).
- Montoni menteshën me kunj dhe udhëzuesin automatik të mbylljes sipas figurës.
- Nxirrni kapakun e mbulesës së panelit të kontrollit ( **2** ) jashtë nga mbulesa e panelit të kontrollit ( **3** ) si në figurë.

11. Pas heqjes së kontrollit të mbulesës ( **1** ), ndërroni drejtimin e derës me tel ( **2** ) në anën e kundërt të derës së frigoriferit (vetëm modeli i shfaqur). Montoni kontrollin e mbulesës me vidën ( **A** ) siç tregohet në figurë ( **3** ).









12. Përdorni çelës 11 mm për të hequr kunjin e menteshës së sipërme. Kthejeni menteshën e sipërme në anën tjetër dhe vendosni përsëri kunjin e menteshës së sipërme.



13. Futni menteshën e sipërme për ta zmadhuar disi vrimën dhe vendosni menteshën e sipërme për të montuar derën e frigoriferit.



## Hapi i montimit



- Montoni menteshën e sipërme në derën e frigoriferit.
- Montoni menteshën e mesit në derën e frigoriferit.
- Futni menteshën e sipërme në kabinet.
- Montoni vidën.

14. Lidhni telin dhe futeni në mbulesën e komandimit.
Futni telin në menteshën e kapakut dhe paloseni fiksuesin që të mos zbërthehet, si në figurën më poshtë.



15. Montoni menteshën e kapakut sipas menteshës.



16. Ndryshoni drejtimin e telave të derës në anën e kundërt dhe montoni mbulesën e derës.



17. Bëni shkëmbimin e dorezave nga e majta në të djathtë.



18. Hiqni gominat e derës së frigoriferit dhe të ngrirësit dhe pastaj vendosini në vend pasi t'i keni kthyer me 180˚.





Kur të ndërroni drejtimin e hapjes së derës së ngrirësit, hiqni guarnicionin e derës së ngrirësit dhe guarnicionin e brendshëm majtas ( **A** ). Pastaj vendoseni guarnicionin e brendshëm djathtas ( **B** ).
Vendoseni guarnicionin e derës së ngrirësit pasi ta rrotulloni atë 180°.
(Vetëm për modelin RB31F***B, RB29F***B)



## PËRDORIMI I PANELIT TË KONTROLLIT




LLOJI C






Çdo herë që të shtypni butonin, do të dëgjohet një tingull i shkurtër.



Nëse nuk shtypni asnjë buton, dritat LED të ngrirësit, frigoriferit dhe zonës së freskimit fiken për të arritur konsum minimal energjie. Por dritat LED të funksioneve Ftohje e fuqishme dhe Pushime ndizen gjatë funksioneve përkatëse. (Vetëm për modelet RB31F***B, RB29F***B)

### 1 Freezer (Ngrirësi)

Shtypni butonin Freezer (Ngrirësi) për ta vendosur ngrirësin në temperaturën që dëshironi në një diapazon ndërmjet -15 °C dhe -23 °C. Temperatura e parazgjedhur është e vendosur në -19 °C dhe çdo herë që shtypni butonin Freezer (Ngrirësi), temperatura do të ndryshojë në rendin vijues dhe treguesi i temperaturës do të afishojë temperaturën e dëshiruar.




Mbajeni shtypur këtë buton për 3 sekonda për të aktivizuar funksionin Power Freeze (Ngrirje me fuqi).

Treguesi i funksionit Ngrirje me fuqi ( ) do të ndriçojë dhe frigoriferi do të shkurtojë kohën që nevojitet për ngrirjen e ushqimeve në ngrirës.
Ky funksion do të qëndrojë i aktivizuar për 50 orë dhe treguesi i ngrirësit nuk do ta ndryshojë afishimin. Ky funksion fiket vetë automatikisht.
Kur procesi Ngrirje me fuqi të ketë përfunduar, treguesi i ngrirjes me fuqi fiket dhe ngrirësi rikthehet në cilësimin e mëparshëm të temperaturës.
Kur e përdorni këtë funksion, konsumi i energjisë do të rritet. Mos harroni ta fikni kur të mos ju nevojitet dhe ta ktheni ngrirësin në cilësimin fillestar të temperaturës. Për ta çaktivizuar këtë funksion, mbani shtypur për 3 sekonda butonin Freezer (Ngrirësi). Nëse ju duhet të ngrini sasi të madhe ushqimi, aktivizoni funksionin Power Freeze (Ngrirje me fuqi) 20 orë përpara.

### 2 Fridge (Frigoriferi)

Shtypni butonin e frigoriferit për ta caktuar në temperaturën e dëshiruar midis 1 °C dhe 7 °C. Temperatura e parazgjedhur është e vendosur në 3 °C dhe çdo herë që shtypni butonin Fridge (Frigoriferi), temperatura do të ndryshojë në rendin vijues dhe treguesi i temperaturës do të afishojë temperaturën e dëshiruar.




Mbajeni shtypur këtë buton për 3 sekonda për të aktivizuar funksionin Vacation (Pushime).
Treguesi i pushimeve ( ) do të ndriçojë dhe frigoriferi do ta caktojë temperaturën nën 17 °C për kursim kur shkoni për pushime të gjata, apo për udhëtime pune ose kur nuk keni nevojë të përdorni frigoriferin. Ndërkohë që funksioni Pushime është i aktivizuar, dhoma e ngrirjes qëndron aktive.
Funksioni Pushime do të çaktivizohet automatikisht nëse e rregulloni temperaturën e frigoriferit ndërkohë që funksioni është aktiv. Sigurohuni që t'i hiqni ushqimet në dhomën e frigoriferit përpara se ta përdorni funksionin e pushimeve.



Ndërkohë që funksioni Pushime është i aktivizuar, Coolselect Zone (Zona e zgjedhjes së ftohjes) nuk funksionon. Kur çaktivizohet funksioni Pushime, aktivizohet funksioni Coolselect Zone (Zona e zgjedhjes së ftohjes).

### ③ Coolselect Zone (Zona e zgjedhjes së ftohjes)

Shtypni butonin Coolselect Zone (Zona e zgjedhjes së ftohjes) për të aktivizuar funksionin Zona e zgjedhjes së ftohjes. Treguesi i funksionit Zona e zgjedhjes së ftohjes ( ) do të ndriçojë dhe ju mund të ruani mish dhe peshk.
Shtypni përsëri butonin Coolselect Zone (Zona e zgjedhjes së ftohjes), treguesi i funksionit Zona e zgjedhjes së ftohjes ( ) do të fiket dhe ju mund të ruani perime.



Ndërkohë që funksioni Pushime është i aktivizuar, butoni Coolselect Zone (Zona e zgjedhjes së ftohjes) nuk funksionon kur shtypet.

### Alarmi i temperaturës (Vetëm për modelin me funksionin Coolselect zone)

- Kur dhoma e ngrirësit ngrohet shumë për shkak të ndërprerjes së korrentit, treguesit LED të temperaturës pulsojnë dhe tingëllon alarmi. Shtypni butonin Freezer (Ngrirësi) ose Fridge (Frigoriferi) për t'i ndaluar ato.
- Ky paralajmërim mund të ndodhë:
- Kur frigoriferi është i ndezur.
- Kur dhoma e ngrirësit ngrohet shumë për shkak të ndërprerjes së korrentit.






- Disa nga veçoritë si p.sh. Depozita e ujit dhe Zona e përzgjedhjes së freskisë ( **1** ) mund të jenë të ndryshme dhe mund të mos disponohen në varësi të modelit.
- Frutat dhe perimet mund të ngrijnë në Zonën e përzgjedhjes së freskisë. (Sipas zgjedhjes)
- Për të ngrirë shpejt sasi të mëdha me ushqim, përdorni raftin më të ulët ( **2** ) ku ushqimi ngrin veçanërisht shpejt.

## RAFTI SHTESË



Nëse ofrohet raft shtesë si opsion, mund t'i hiqni të gjithë sirtarët përveç sirtarit të poshtëm ( **2** ) dhe ta vendosni raftin shtesë menjëherë sipër sirtarit të poshtëm.

Kjo nuk ndikon te karakteristikat termike dhe mekanike.

Volumi i deklaruar i ruajtjes në dhomëzën e ngrirjes llogaritet me këto pjesë të hequra për modelet që vijnë me raft shtesë..



## VEÇORITË E DHOMËS SË NGRIRJES

### Simbolet e ushqimeve të ngrira në panelin e derës




Numrat mbi simbole tregojnë kohën e lejuar të ruajtjes së produkteve në muaj. Kur blini ushqime të ngrira, shikoni datën e prodhimit ose datën e skadencës.

## Ngrirja e ushqimit

Ngrini vetëm ushqim të freskët dhe të padëmtuar. Mbajeni ushqimin që do të ngrihet larg nga ushqimi që është ngrirë më parë. Për të parandaluar humbjen e aromave ose tharjen e ushqimit, futeni atë në enë hermetike.

## Paketimi i duhur i ushqimit:

1. Vendoseni ushqimin në qesen e mbështjelljes.
2. Nxirrni jashtë të gjithë ajrin.
3. Izolojeni mbështjelljen.
4. Vendosni etiketën me llojin e ushqimit dhe datën.

**Produktet e mëposhtme nuk janë të përshtatshme për të mbështjellë ushqimin:**

letra e mbështjelljes, letra kundër yndyrës, celofoni, qeset e plehrave dhe qeset e përdorura të blerjeve.

**Produktet e mëposhtme janë të përshtatshme për të mbështjellë ushqimin:**

qese plastike për ushqim, fletë polietileni e fryrë, letra e aluminit dhe tasat për ngrirje. Këto produkte mund t'i blini në çdo dyqan.

**Produktet e mëposhtme janë të përshtatshme për izolimin dhe mbështjelljen e ushqimit:**

shiritat prej gome, kapëset plastike, spango, shiriti ngjitës rezistent ndaj të ftohtit ose të ngjashme. Çantat dhe fletët prej polietileni të fryrë mund të izolohen me izolues për fletë.

## Kohëzgjatja e ruajtjes së ushqimit të ngrirë

Kohëzgjatja e rujatjes varet nga lloji i ushqimit.
Në temperaturën -18 °C ushqimet ruhen si vijon:

- Pulë e freskët (e gjithë pula), mish i freskët (biftekë, rosto): deri në 12 muaj
- Peshk (peshk i qëruar, peshk i gatuar), karkaleca deti të freskët, midhje, kallamar: deri në 6 muaj
- Pica, sallam: deri në 2 muaj

Kohëzgjatja e ruajtjes bazohet në faqen e internetit të Administratës së Ushqimit dhe Barnave (FDA) të Amerikës e (http://www.fda.gov/).




- Nëse nuk e zbatoni këtë periudhë ruajtjeje, mund të helmoheni.

## Blerja dhe ruajtja e ushqimeve të ngrira

Kur blini ushqim të ngrirë mbani parasysh pikat e mëposhtme:

- Kontrolloni që paketimi të mos jetë i dëmtuar.
- Kontrolloni datën e skadencës.
- Temperatura e frigoriferit ngrirës të supermarketit duhet të jetë -18 °C ose më e ulët. Në të kundërt, koha e ruajtjes së ushqimit të ngrirë zvogëlohet.
- Blini ushqim të ngrirë shumë. Mbështilleni ushqimin me gazetë ose futeni në një çantë ftohjeje dhe dërgojeni në shtëpi.
- Në shtëpi, vendoseni ushqimin e ngrirë menjëherë në dhomën e ngrirjes. Konsumojeni ushqimin e ngrirë përpara se të kalojë data e përdorimit.

## Shkrirja e ushqimit të ngrirë

Në varësi nga lloji dhe përdorimi, zgjidhni një nga opsionet e mëposhtme për shkrirjen e ushqimit:

- Në temperaturën e ambientit.
- Në frigorifer.
- Në një furrë elektrike, me/pa ajër të nxehtë me fryrje.
- Në një furrë me mikrovalë.



Mos ngrini përsëri ushqim që ka filluar të shkrijë ose që është tashmë i shkrirë. Ushqimi nuk mund të ngrihet derisa ai të jetë përgatitur (i zier ose i skuqur).

Mos i ruani produktet e ngrira më gjatë sesa periudha maksimale e ruajtjes.

# PËRDORIMI I SHPËRNDARËSIT TË UJIT (OPSIONAL)

Me shpërndarësin e ujit ju mund të merrni lehtë ujë të ftohtë pa e hapur derën e frigoriferit.

- Ngrini lart mbajtësen e kanaçeve ( **1** ).
- Ngrini lart dhe nxirrni jashtë depozitën e ujit ( **2** ).
- Kapeni depozitën e ujit në dorezat në të dyja anët për ta nxjerrë atë jashtë duke e ngritur.
- Pastroni pjesën e brendshme të depozitës së ujit përpara përdorimit për herë të parë.

- Mbusheni depozitën me ujë duke u siguruar që ajo është në pozicion të qëndrueshëm dhe duke siguruar daljen e zgjatur të furnizimit me ujë.
- Mbusheni me rreth 4,5 litra ujë. Nëse e mbushni më shumë, uji mund të derdhet kur vendosni kapakun.
- Nëse rrjedh ujë pas mbushjes së parë të depozitës së ujit, hidhni sërish rreth 500 ml ujë.
- Gjithashtu, mund ta mbushni depozitën e ujit edhe kur është e pozicionuar brenda frigoriferit.

- Metoda 1.
- Mbusheni me ujë duke ngritur kapakun e rrumbullakët në drejtimin e shigjetës për ta hapur atë.




- Metoda 2.
- Mbusheni me ujë pasi ta mbani dhe ta ngrini kapakun e madh për ta hapur atë.






Kur montoni depozitën e ujit pas pastrimit, sigurohuni për grupin e rubintetit të shpërndarësit. Ai mund të shkaktojë rrjedhje të ujit.

- Mbyllni derën e frigoriferit pasi të keni mbushur depozitën e ujit.
- Sigurohuni që rubineti i shpërndarësit ndodhet jashtë pasi të mbyllni derën.








Fiksojeni mirë depozitën e ujit në derën e frigoriferit. Nëse nuk e bëni, depozita e ujit mund të mos funksionojë si duhet. Mos e përdorni frigoriferin pa depozitën e ujit. Nëse veproni kështu, ky veprim mund të shkaktojë problem me efikasitetin.




Mos e mbushni depozitën e ujit me asgjë tjetër përveçse me ujë mineral ose të ujë të filtruar.

- Vendosni një gotë poshtë daljes së ujit dhe shtyjeni lehtë me gotë levën e shpërndarësit të ujit. Sigurohuni që gota të jetë në një nivel me shpërndarësin që të parandaloni kërcimin jashtë të ujit.




Kontrolloni që pajisja bllokuese të jetë në pozicionin “ZHBLLOKUAR”.
Uji mund të dalë vetëm në këtë pozicion.




# HEQJA E PJESËVE TË BRENDSHME







Kur të bëni montimin, vendosini raftet e frigoriferit në pozicionin e duhur dhe mos i vendosni në pozicionin e përmbysur. Mund të shkaktohet lëndim personi ose dëm material.



Kur t’i vendosni përsëri raftet në vend, sigurohuni që ana me etiketën “Front” (përpara) të vendoset me drejtim nga frigoriferi.

### Raftet

Ngrijini me kujdes raftet me të dy duart dhe tërhiqini drejt vetes. (Rafti prej xhami)






Mos i vendosni raftet në pozicionin e përmbysur ose mbrapsht.
Ekziston rreziku i rënies.

### Mbrojtëset e derës

Kapini fort mbrojtëset e derës me të dyja duart dhe ngrijini ato me kujdes për t'i hequr.



### Depozita e ujit

Ngrini mbajtësen e kanaçeve dhe kapni fort me të dyja duart depozitën e ujit dhe ngrijeni me kujdes drejt jush për të hequr depozitat e ujit.





Depozita e ujit mund të mos jetë e disponueshme në varësi të modelit.

### Sirtarët

Tërhiqini sirtarët plotësisht dhe pastaj ngrijini lart me kujdes për t'i hequr ato.



- Nëse sirtarët ngecin në derë, hiqeni sirtarin duke e ngritur pasi të hiqni raftet.

## PASTRIMI I FRIGORIFERIT




Mos përdorni benzol, hollues ose Clorox™ për pastrim.
Ato mund të dëmtojnë sipërfaqen e pajisjes dhe mund të krijohet rrezik zjarri.




Mos e spërkatni frigoriferin me ujë kur ai është në prizë, sepse mund të shkaktohet goditje elektrike. Mos e pastroni frigoriferin me benzol, hollues ose detergjent makinash sepse ka rrezik zjarri.

1. Hiqni nga priza kordonin elektrik të frigoriferit.
2. Lagni pak me ujë një leckë të butë pa push ose një pecetë letre.



Mos përdorni asnjë lloj detergjenti për pastrimin e frigoriferit sepse mund të çngjyrosë ose të dëmtojë frigoriferin.

3. Fshini frigoriferin nga brenda dhe nga jashtë derisa të pastrohet dhe të thahet.
4. Vini në prizë kordonin elektrik të frigoriferit.



Nëse nga shpërndarësi i ujit nuk del ujë, shtypni lehtë pjesën e sipërme të depozitës së ujit.



## NDËRRIMI I LLAMBËS LED

Kur llamba e brendshme ose e jashtme LED është fikur, mos e çmontoni vetë kapakun e llambës dhe llambën LED.



Ju lutemi, kontaktoni agjentët e shërbimit.

# zgjidhja e problemeve

| PROBLEMI | ZGJIDHJA |
|---|---|
| **Pajisja nuk funksionon fare ose temperatura është shumë e lartë.** | • Kontrolloni nëse spina është lidhur siç duhet.<br>• A është vendosur saktë kontrolli i temperaturës në panelin e përparmë?<br>• A i bie dielli pajisjes ose a ka burime të afërta nxehtësie?<br>• A është pjesa e pasme e pajisjes shumë pranë murit? |
| **Ushqimi në frigorifer ka ngrirë.** | • A është vendosur kontrolli i temperaturës në panelin e përparmë në temperaturën më të ftohtë?<br>• A është temperatura e ambientit shumë e ulët? |
| **Ka zhurma të pazakonta.** | • Kontrolloni nëse pajisja është instaluar në dysheme të qëndrueshme dhe të rrafshët.<br>• A është pjesa e pasme e pajisjes shumë pranë murit?<br>• A kanë rënë objekte të huaja pas ose poshtë pajisjes?<br>• A po vjen zhurma nga kompresori brenda pajisjes?<br>• Një zhurmë kërcitëse bëhet kur pjesë të ndryshme tkurren ose bymehen. |
| **Cepat e përparmë dhe anët e pajisjes janë të ngrohta dhe fillon të formohet kondensim.** | • Për të parandaluar formimin e kondensimit, në cepat e përparmë të pajisjes instalohen tuba që durojnë nxehtësinë. Ato mund të mos jenë gjithmonë efikasë nëse temperatura përreth rritet. Megjithatë, kjo nuk është anormale.<br>• Në mot shumë të lagësht, sipërfaqja e jashtme e pajisjes mund të kondensohet nëse lagështia e ajrit bie në kontakt me sipërfaqen e ftohtë të pajisjes. |
| **Mund të dëgjohet gurgullimë lëngu në pajisje.** | • Ky është gazi ftohës, i cili ftoh pjesën e brendshme të pajisjes. |
| **Brenda pajisjes ka aromë të keqe.** | • A ka ndonjë ushqim të prishur brenda në frigorifer?<br>• Sigurohuni që ushqimet me aromë të fortë (për shembull peshku) të mbështillen që të mos dalë ajri.<br>• Pastroni rregullisht frigoriferin dhe hidhni ushqimet e prishura ose që dyshoni se janë prishur. |
| **Ka një shtresë bryme në muret e pajisjes.** | • A janë të bllokuara daljet e ajrit nga ushqimi i ruajtur brenda në frigorifer?<br>• Lini hapësirë sa më të madhe mes ushqimeve për të përmirësuar ajrimin.<br>• A është mbyllur plotësisht dera? |
| **Në murin e brendshëm të pajisjes dhe përreth perimeve formohet kondensim.** | • Ushqimet me përmbajtje të lartë uji ruhen të pambështjella me një nivel të lartë lagështie ose dera është lënë hapur për një kohë të gjatë.<br>• Ruajeni ushqimin të mbuluar me kapak ose në enë hermetike. |



DA68-02833L-08.indb 28 2014. 1. 9. □□ 4:04

# skema e qarkut




[OPTION TABLE]

9th Character at Model name

| 9th Character | CSZ | F-SWITCH | REMARK |
|---|---|---|---|
| C | 0 | 0 | A++ Model |
| D | X | X | A+ Model |

# skema e qarkut




This is applied to the model of which 9th character is "B"
(A+++ Model)

## Kufijtë e temperaturës së ambientit

Ky frigorifer/ngrirës është projektuar që të funksionojë në temperatura ambienti të specifikuara nga kategoria e saj e temperaturës në pllakën e klasifikimeve.

| Kategoria | Simboli | Diapazoni i temperaturës së ambientit (°C) |
|---|---|---|
| | | IEC 62552 (ISO 15502) |
| Mesatare e gjerë | SN | +10 deri në +32 |
| Mesatare | N | +16 deri në +32 |
| Subtropikale | ST | +16 deri në +38 |
| Tropikale | T | +16 deri në +43 |



Temperaturat e brendshme mund të ndikohen nga faktorë të tillë, si vendndodhja e frigoriferit/ ngrirësit, temperatura e ambientit dhe shpeshtësia e hapjes së derës.
Rregullojeni temperaturën siç kërkohet për t'i kompensuar këto faktorë.

**Albanian**



### *Hedhja e duhur e këtij produkti (Mbeturina pajisjesh elektrike dhe elektronike)*

***(Vlen për vendet me sisteme të ndara grumbullimi)***

Kjo shenjë në produkt, në aksesorë ose në dokumentacion tregon se produkti dhe aksesorët e tij elektronikë (p.sh. ngarkuesi, kufjet, kablloja USB) nuk duhet të hidhen bashkë me mbeturinat shtëpiake në fund të jetëgjatësisë së tyre funksionale. Për të parandaluar dëmtimin e mundshëm të mjedisit ose të shëndetit të njerëzve nga hedhja e pakontrolluar e mbeturinave, ju lutemi ndajini këta artikuj nga llojet e tjera të mbeturinave dhe riciklojini me përgjegjësi për të nxitur ripërdorimin e qëndrueshëm të burimeve materiale.

Përdoruesit shtëpiakë duhet të kontaktojnë ose shitësin nga ku kanë blerë këtë produkt, ose zyrën e qeverisjes vendore për informacione rreth vendit dhe mënyrës me të cilën mund t'i transportojnë këta artikuj për riciklim të sigurt për ambientin.

Përdoruesit e bizneseve duhet të kontaktojnë furnizuesin e tyre dhe të shikojnë kushtet e përgjithshme të kontratës së blerjes. Ky produkt dhe aksesorët e tij elektronikë nuk duhet të përzihen në hedhje me mbeturina të tjera komerciale.

SAMSUNG





SEAD

RB28F*
RB29F*
RB29H*
RB30F*
RB31F*
RB31H*
RB32F*
RB33F*
RB34F*
RB39F*

# Ладилник
# упатство

Македонски

imagine the possibilities

Ви благодариме за изборот при купувањето на Samsung ладилник.
За да добиете покомплетна услуга,
ве молиме регистрирајте го вашиот производ на
www.samsung.com/register




**Самостоечки уред**

## БЕЗБЕДНОСНИ ИНФОРМАЦИИ

- Пред употреба на уредот, ве молиме внимателно прочитајте го ова упатство и сочувајте го за референца.
- Употребувајте го овој уред само за неговата предвидена намена како што е наведено во ова упатство. Овој уред не е наменет за употреба од лица (вклучувајќи и деца) со намалени физички, чулни или ментални способности, или недостаток на искуство и знаење, освен ако се под надзор или обука за употреба на овој уред од страна на лице одговорно за нивната безбедност.
- Предупредувањата и важните безбедносни информации во ова упатство не ги покриваат сите можни услови и ситуации кои може да настанат. Ваша одговорност е да користите здрав разум, внимание и грижа при вградување, одржување и употреба на уредот.
- Бидејќи следните упатства за употреба покриваат различни модели, карактеристиките на вашиот ладилник може малку да се разликуваат од оние што се опишани во ова упатство. R-600a или R-134a се користи како течност за разладување. Проверете ја ознаката на компресорот во задниот дел од уредот или на плочката внатре во ладилникот за да видите која течност за разладување се користи во вашиот ладилник. Кога производот користи запаллив гас (Течност за разладување R-600a), контактирајте ја вашата локална власт заради безбедно отстранување на овој производ.
- Доколку дојде до протекување, а со цел да се избегне создавање на запаллива мешавина на гас и воздух, големината на собата во која уредот може да се постави зависи од количината на течноста за разладување.
- Никогаш не вклучувајте уред кој има било какви знаци на оштетување. Доколку се сомневате, консултирајте го вашиот продавач. Собата во која е поставен ладилникот мора да биде со 1 $m^3$ волумен за секои 8 g од течноста за разладување

R-600a која се наоѓа внатре во уредот. Количината на течност за разладување во вашиот уред е прикажана на плочката за идентификација внатре во уредот.

- Ако течноста за разладување шприца од цевките, таа може да се запали или да предизвика повреда на окото. Кога течноста за разладување истекува од цевката, одбегнувајте отворен оган, отстранете с што е запалливо подалеку од производот и веднаш проветрете ја просторијата.

- Непридржувањето кон ова може да резултира со електричен удар или експлозија.

## Важни безбедносни симболи и мерки на претпазливост:

| | |
|---|---|
| ПРЕДУПРЕДУВАЊЕ | Опасности или небезбедни практики кои може да резултираат со **тешки лични повреди или смрт.** |
| ВНИМАНИЕ | Опасности или небезбедни практики кои може да резултираат со **лесни лични повреди или материјални штети.** |

| | |
|---|---|
| | Да НЕ се пробува. |
| | Да НЕ се расклопува. |
| | Да НЕ се допира. |

| | |
|---|---|
| | Следете ги упатствата внимателно. |
| | Исклучете го приклучокот за струја од ѕидната утичница. |
| | Бидете сигурни дека машината е заземјена за да избегнете електричен удар. |
| | Јавете се во контактниот центар за помош. |
| | Белешка. |

**Овие предупредувачки знаци се тука за да се избегне повреда на вас и на други. Ве молиме следете ги внимателно. По читањето на овој дел, сочувајте го на сигурно место за понатамошна референца.**

## CE Белешка

Утврдено е дека овој производ е во согласност со Директивата за низок напон (2006/95/EC), Директивата за електромагнетна компатибилност (2004/108/EC), Директивата RoHS (2011/65/EU), Комисиски делегираната регулатива (EU) бр. 1060/2010 и Директивата за еко-дизајн(2009/125/EC) имплементирана со директивата (EC) бр. 643/2009 на Европската Унија. (за производи кои се продаваат само во земјите во Европа)




## СТРОГИ ПРЕДУПРЕДУВАЧКИ ЗНАЦИ ЗА ПРЕВОЗ И ПОСТАВУВАЊЕ



- Кога се транспортира и вградува уредот, треба да се води сметка да не се оштетат деловите од разладувачкиот систем.
  - Ако течноста за разладување протекува од системот на цевки, таа може да се запали или да предизвика повреда на окото. Ако забележите течење, неколку минути избегнувајте отворен пламен или потенцијални извори на палење во собата каде што стои уредот.
  - Овој уред содржи изобутанска течност за разладување (R-600a), природен гас со висока компатибилност со околината, но кој е исто така запаллив. Кога се транспортира и вградува уредот, треба да се води сметка да не се оштетат деловите од разладувачкиот систем.




## СТРОГИ ПРЕДУПРЕДУВАЧКИ ЗНАЦИ ЗА ВГРАДУВАЊЕ



- Пропаднатата изолација на електричните делови може да предизвика електричен удар или пожар.
- Не го поставувајте ладилникот на директна сончева светлина и не го изложувајте на топлина од шпорети, собни греалки или други уреди.
- Не вклучувајте повеќе уреди на иста повеќекратна утичница. Ладилникот секогаш треба да биде вклучен во своја самостојна електрична утичница која има напон кој одговара на напонот на ладилникот.
  - Ова обезбедува најдобри перформанси и спречува преоптеретување на куќните електрични водови, што може да предизвика пожар од прегреаните жици.
- Ако утичницата е лабава, не го вклучувајте приклучокот.
  - Постои ризик од електричен удар или пожар.
- Не користете кабел кој има пукнатини или оштетувања од абразија по должината на кабелот или на краевите.

- Не го влечете и не го виткајте премногу струјниот кабел.
- Не го извртувајте и не го врзувајте во јазол струјниот кабел.
- Не го закачувајте струјниот кабел преку метален предмет, не ставајте тешки предмети врз него, не го вметнувајте кабелот помеѓу предмети и не го буткајте во просторот зад ладилникот.
  - Кога го преместувате ладилникот, внимавајте да не го прегазите или оштетите кабелот.
  - Ова може да резултира со електричен удар или пожар.
- Не употребувајте аеросоли во близина на ладилникот.
  - Употреба на аеросоли во близина на ладилникот може да предизвика експлозија или пожар.
  - Не го виткајте кабелот прекумерно и не ставајте тешки објекти на него.

---



- Овој ладилник мора да биде правилно вграден и поставен во согласност со упатството пред да се почне со употреба.
- Не го вградувајте ладилникот на влажно место или место каде што може да дојде во контакт со вода.
  - Пропаднатата изолација на електричните делови може да предизвика електричен удар или пожар.
- Приклучете го приклучокот за струја во правилна позиција така што кабелот да виси надолу.
  - Ако го приклучите приклучокот за струја обратно, жицата може да се искине и да предизвика пожар или електричен удар.
- Осигурете се дека приклучокот не е смачкан или оштетен од задниот дел на ладилникот.
- Кога го преместувате ладилникот, внимавајте да не го прегазите или оштетите кабелот.
  - Ова претставува опасност од пожар.
- Држете ги материјалите од пакувањето подалеку од дофат на деца.
  - Постои ризик од смрт од гушење ако децата ги ставаат врз главата.
- Уредот треба да биде поставен така да приклучокот биде достапен.
  - Непридржувањето кон ова може да резултира со електричен удар или пожар поради протекување на електрична струја.

